Radikalizmi në Burgjet e Kosovës, është i organizuar nga Serbia, përms Sokol Zogaj, Agron Rexha & co dhe hoxhallarëve të dirigjuar nga Serbia.

Gjatë qëndrimit tim në burgjet e Republikës së Kosovës, si i burgosur politik nga Fraksioni politiko-kriminal i EULEX-it, prej 16.10.2012 deri më 31.06.2016, në detaje kam pa çdo gjë në lidhje me shumë dukuri. Në mesin e dukurive më shqetësuese ishte edhe radikalizimi, ekstremizimi, rekrutimi, organizimi në grupe terroriste islamike.

Madje edhe Prokuroria Speciale ka edhe një kallëzim penal, Ministria e Drejtësisë dhe Drejtoria e Përgjithshme e Shërbimit Korrektues të Kosovës, Ministria e Brendshme, Kryeministria por edhe disa dhjetra Institucione tjera kompetente, i kisha lajmëru! Deri në mesvitin 2017, kjo dukuri qëllimisht është fshehur dhe heshtur. Gojarisht dhe me shkrim i jam drejtu edhe zyrtarëve përgjegjës të këtyre institucioneve( QKD-së, QPL-së, QPGJ-së), por shumë pak kanë reagu!

Kjo dukuri, është tejet e theksuar sidomos në Qendrën Korrektuese në Dubravë, më saktë në Pavionin VIII( i njohur si Pavion i Sigurisë së Lartë deri në fund të vitit 2014), e që me hapjen e Burgut të Sigurisë së Lartë në Dyz ka vazhdu edhe në këtë institucion( të burgosurit dhe paraburgosurit e këtij pavioni janë transferu). Por dukuria e tillë është e njohur edhe në Pavionet tjera të Qendrës Korrektuese të Dubravës, por edhe në Qendrën e Paraburgimit në Gjilan dhe në Lipjan( në të cilat kam qëndru si i burgosur politik).

Radikalizimi, ekstremizimi, rekrutimi, organizimi në grupe terroriste islamike, i të paraburgosurëve e sidomos i të burgosurëve për krime ordinere, filloi në vitin 2012 më intensivisht, edhe pse disa grupe të këtyre kanë qenë prezentë edhe më parë( arrestimi i një grupe më shtator 2009).

Fillimi dhe përhapja e dukurisë së tillë, bëhet nga:

a) Zyrtarë korrektues që janë agjentë të Serbisë, të cilët qartazi me porosi të drejtëpërdrejta nga shërbimet sekrete serbe, dhe nga organizata gjoja humanitare e fetare islamike dhe hoxhallarë( agjentë islamik të Serbisë) të njohur si vehabist në Trojet tona. Zyrtarët korrektues si agjentë të Serbisë, shkaku i lidhjeve familjare, krushqie, ekonomike-biznesore, pagese( paguhen), ishin bashkëpunëtorë të Serbisë etj.
    - Libra, broshura, CD-DVD, të gjitha këto me përmbajtje ekstreme, lëvduese për ISIS, xhihadin, Bin Ladenin etj.
    - Pastaj ofrimi i trajtimit më të mirë penitensiar, si: shtimi i vizitave, sasisë dhe llojeve të gjësendeve që mund të merrnin në pako ushqimore, numrin e pakove, shtimin e kontaktet telefonike, lejim i posedimit të sendeve të caktuara p.sh: DVD që të tjerëve që nuk ishin radikalizu nuk i lejohej, ofrim shërbimesh mjekësore etj.

- Shumica e këtyre të burgosurve të radikalizuar, marrin ndihma financiare, gjoja nga shokët, por që realisht lekët e tillë, vijnë nga organizata të dyshimta islamike. Këto organizata lekët ia dorëzojnë përmes shokëve të këtyre të burgosurve- për t'i ikur ndjekjes.
- Pasi radikalizoheshin të burgosurit e tillë angazhoheshin që të bënin bandat( celulat terroriste), që të radikalizonin, ekstremizonin, rekrutonin, organizonin në grupe terroriste islamike të tjerë të burgosur ordinerë.
- Ndërsa në çastin kur i nevoitej Serbisë, disa nga më të njohurit si të burgosur ordiner por të radikalizuar, janë ndihmuar që të ikin-arratisen. Tentativa e tillë në fillim-vitin 2014, nga Pavioni VIII i Sigurisë së Lartë të Qendrës Korrektuese të Dubravës, ku ky rast izolohet! Rasti tjetër përgatitja e sulmit nga jasht burgut, në fillim-vitin 2015, për të kriju në Iliridë( Maqedoni), shtetin e ISIS-it të Ballkanit! Etj.

b) Të bugrosur që janë agjentë islamik të Serbisë( një grup i burgosur më 2009), e më pas edhe të burgosur të dirigjuar nga hoxhallarë vehabist( agjentë islamik të Serbisë)- të njohur si "terrorist islamik të luftërave të Sirisë, Irakut etj".

Kurse lehtësim dhe ndihmesë në përhapje të kësaj dukurie, bëjnë po ashtu edhe:

1) Zyrtarët korrektues të korruptuar dhe të pavetëdijshëm. Zyrtarët e korruptuar që janë më të shpeshtë në numër, për gjëra shumë të pakëta që mund të marrin, i bëjnë të mundur që të veprojnë lirisht këta burgosur radikalizues, ekstremizues, rekrutues, organizues të terroristëve islamik. Derisa ka edhe zyrtarë korrektues, që janë të pavetëdijshëm, që shkaku i besimit fetarë që i takon, mendon se :" udhëzimi i kriminelëve në rrugën e allahut" është i dobishëm dhe për këtë i lejojnë radikalizimin, ekstremizimin, rekrutimin dhe organizimin në grupe terroristësh!
2) Të burgosurit e tjerë, që kuptohet disa kanë vetëdije të pjekur, reagojnë! Por kanë pësu nga trajtimi që i është bë prej zyrtarëve korrektues të dirigjuar nga Serbia, por edhe nga të burgosurit që janë agjentë islamik të Serbisë dhe grupet e tyre! Pas paraqitjes së kallëzimit penal, në verën e viti 2014, menjëherë kërcënohem nga drejtori i Pavionit VIII të Sigurisë së Lartë të Qendrës Korrektuese të Dubravës, e pastaj nga urdhëri i po këtij agjenti të Serbisë, kërcënohem edhe nga dy të rekrutuar në grupet terroriste islamike!

Si zyrtarët korrektues të dirigjuar nga Serbia, ashtu edhe të terroristët islamik të burgosur( a edhe të burgosurit si agjentë islamik të Serbisë, por që janë burgosur për akuza kriminale të tjera), i përzgjedhin për t'i radikalizu kryesisht të burgosurit ordinerë: që janë të dënuar për vepra penale ordinere e mbi gjithë për vepra penale më të pandershme si vjedhje, plaçkitje, grabitje etj; që ata dhe as familjet e tyre nuk kanë identitet Kombëtarë Shqipëtarë dhe që nuk janë të njohur ata dhe as familjet e tyre për kontribut Kombëtarë Shqipëtarë; që kanë lidhje gjaku, krushqie, biznesi etj me kombe tjera si: boshnjak, serbë, turk; dhe që nuk kanë stabilitet në karakterin e tyre etj.

Në vitet 2016-2017, më shpesh theksohet në medie, dukuria e radikalizimit në burgjet e Republikës së Kosovës. Madje janë ndërmarr edhe disa hapa sipërfaqësorë për të mashtruar opinonin vendas dhe atë ndërkombëtarë!

Duke filluar nga Drejtori i Përgjithshëm i Shërbimit Korrektues të Kosovës, Sokol Zogaj, pasuar pastaj nga disa drejtorë të pavioneve siç është Agron Rexha( drejtor i pavionit VIII të Sigurisë së Lartë në QKD, deri në fundvitin 2014), vazhduar edhe nga mbikëqyrës( sidomos të quajtur mbikëqyrës të sigurisë) si Ismet Avdiu( drejtor i Delta në QKD), Mumin Shkodra ( mbikëqyrës i Sigurisë në QPGJ), Qazim Bytyçi( mbikëqyrës i sigurisë në QPL) të gjithë këta veprojnë me bandat që kanë kriju në institucionet respektive të cilave i takojnë!

Sokol Zogaj, Agron Rexha & co, janë joadekuat për postet që kanë zënë, me ndihmë të Serbisë, UNMIK-ut dhe po ashtu edhe kanë shfrytëzu edhe ndihmën e partive politike Shqipëtare. Këta së paku nga unë, janë informu me kohë, për këtë dukuri, por nuk kanë bë gjë, derisa edhe ka bë kërcënim ( Agron Rexha)!

Ende nuk janë ndalu: veshjet terroriste këta të radikalizuar i sheh të veshur si Talebanët( në Qendrën Korrektuese në Dubravë, por edhe në Burgun e Sigurisë së Lartë në Dyz); nuk janë izolu nga mundësia e radikalizimit, ekstremizimit, rekrutimit dhe organizimit të grupeve terroriste brenda burgjeve; nuk janë fillu asnjë hetim për prejardhjen e lekëve që i vijnë këtyre të burgosurve; nuk është ndërpre ende kontakti me personat e dyshimtë jashtë institucioneve korrektuese; nuk janë ndërpre gjestet dhe simbolet terroriste( përshendetjet talebanësh, ngritjet e gishtit, thirrjet ekstreme); nuk janë drejtu në kryerjen e riteve fetare islame siç praktikohen nga besimtarët tjerë, por ende vazhdojnë praktikat fetare ekstreme; etj.

Bashkësia Islame, asnjëherë nuk është interesuar në parandalimin, madje sipas po këtyre të radikalizuarëve, tregojnë që këta kanë nxitje dhe mbështetje nga hoxhallarë vehabi madje edhe të tillë të quajtur si “tradicional”. Po ashtu këta të burgosur tregojnë edhe lidhjet që kanë me zyrtarët korrektues, lidhje kjo që shkon zakonisht deri tek Sokol Zogaj.

Nga çdo deklarim i Sokol Zogaj, mund të shihet, që në vazhdimësi, me këmbëngultësi i mbron bandat-grupet terroriste islamike të të burgosurve të radikalizuar në burgjet e Kosovës.

Më: 15.10.2017



Skender Jashari  i burgosur politik nga  EULEX, për   rastet  e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë  së Serbisë në  Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është  pjesë e  marrur nga  punimi i bërë  gjatë  qëndrimit në  burgimin politik!

Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.